# Keshfush-Shubuhat fij Teuhid



# Largimi i Dyshimeve nga Teuhidi

Autor: Shejkhul-Islam Muhamed bin 'Abdul-Uehab

Burimi: www.SalafiPublications.com

✍ **Studimi i Shtatë: Prezantimi i Përgjigjes së Detajuar**





Vazhdoi Shejkhul-Islam Muhamed bin Abdul-Uehab:

## 7.1 [Argument që mohon se Lutja (drejtuar Njerëzve të Mirë) është Adhurim]

Nëse pas kësaj ai thotë: "Unë nuk adhuroj asgjë përveç Allahut, kurse kërkimi i ndihmës në rast vështirësie (*iltixha'*)[1] dhe lutja drejtuar atyre nuk është adhurim."

---

[1] **Shejkh Salih el-Feuzan:** "Kurse ti thuaji: T'i kërkosh ndihmë Allahut në rast vështirësie (*iltixha'*) është adhurim, kurse kërkimi i ndihmës nga të tjerët që nuk kanë fuqi apo mundësi të të ndihmojnë përveç Allahut, është Shirk. Sepse kush u kërkon ndihmë të tjerëve në rast vështirësie, ai i ka bërë Shirk Allahut në ato gjëra të cilat askush nuk ka fuqi apo aftësi për t'i bërë përveç Allahut *Subhanehu ue Te'ala*, ngaqë Ai është që i përgjigjet nevojtarit kur ai i lutet Atij dhe Ai është që ia largon dëmin atij. Tek Ai është strehimi – i pastër nga çdo mangësi është Ai – dhe prandaj Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) kërkoi mbrojtje prej Tij kur tha: "*Nuk ka siguri, strehim dhe shpëtim nga Ty përveç se prej Teje.*" [Transmetuar nga Bukhari, 7/174].

(Dhe Allahu thotë):

قُلْ إِنِّي لَن يُجِيرَنِي مِنَ ٱللَّهِ أَحَدٌ وَلَنْ أَجِدَ مِن دُونِهِۦ مُلْتَحَدًا ﴿٢٢﴾

"**Thuaj: "Edhe mua askush nuk mund të më mbrojë nga dënimi i Allahut; dhe nuk mund të gjej strehim tjetërkund, përveçse tek Ai.""** [el-Xhinn, 22]

Gjithashtu, thënia e Allahut të Lartësuar:

قُلْ مَنْ بِيَدِهِۦ مَلَكُوتُ كُلِّ شَىْءٍ وَهُوَ يُجِيرُ وَلَا يُجَارُ عَلَيْهِ إِن كُنتُمْ تَعْلَمُونَ ﴿٨٨﴾

"**Thuaj: "Kush është Ai që ka në dorë pushtetin mbi çdo gjë, i Cili mbron, por prej Tij nuk mund të mbrohet askush, nëse e dini?""** [el-Mu'minun, 88]

Kjo do të thotë: pyete atë për gjykimin e adhurimit. Çfarë është ai? Dhe çfarë dallimi ka midis adhurimit dhe kërkimit të ndihmës në rast vështirësie (*iltixha'*)…"

…sepse kërkimi i ndihmës në rast vështirësie (*iltixha'*) është kërkimi i mbrojtjes nga diçka që

## 7.2 [Përgjigja për këtë Argument]

Atëherë thuaji: "A pohon ti se Allahu të ka obliguar që ta bësh adhurimin tënd me sinqeritet e me pastërti vetëm për Atë dhe se kjo është e drejta që ka Ai mbi ty." Nëse ai thotë "Po", atëherë thuaji: "Atëherë më shpjego me saktësi se çfarë është kjo gjë që Allahu ta ka bërë obligim – që është bërja e adhurimit me sinqeritet e me pastërti për Allahun të vetëm – dhe kush është e drejta që ka Ai mbi ty?" Sepse në të vërtetë ai nuk e di se çfarë është realiteti i adhurimit dhe format e ndryshme të tij.[2]

## 7.3 [Lutja (ed-Du'a) është adhurim]

Atëherë shpjegoi atij nëpërmjet thënies së Allahut:

ٱدۡعُواْ رَبَّكُمۡ تَضَرُّعٗا وَخُفۡيَةًۚ

"**Lutjuni Zotit tuaj me përulje dhe në vetveten tuaj.**"[3]

Dhe pasi ta kesh njoftuar për këtë, atëherë thuaji: "A e di ti se kjo (d.m.th. lutja) është adhurim i Allahut?" Dhe nuk ka dyshim se ai do të thotë: "Po, lutja është thelbi i adhurimit."[4] Atëherë thuaji: "Nëse ti e pohon se ajo është adhurim i Allahut dhe ti i lutesh Allahut ditën e natën duke patur frikë e shpresë, atëherë për një çast, kur të lind nevoja, ti i lutesh një pejgamberi apo ndonjë njeriu tjetër (nga eulijatë e Allahut), kështu që ti ke shoqëruar të tjerë në adhurimin e Allahut (pra ke bërë Shirk)?"

---

shkakton frikë dhe alarm (tek personi) dhe që nuk mund të largohet përveç se nga Allahu i vetëm. Andaj kjo është adhurim…"

[2] **Shejkh Ibn Ibrahim**: "…sepse sikur ai ta dinte se çfarë ishte adhurimi dhe format e ndryshme të tij, atëherë ai nuk do mohonte se po i drejtonte këtë adhurim të tjerëve në vend të Allahut dhe as nuk do përziente të tjerë në adhurimin e Allahut. Megjithatë, ai është më injoranti i injorantëve dhe më i humburi i të humburve. Dhe injoranca është e tipeve të ndryshme, më e madhja prej të cilave është të qënurit injorant rreth Allahut të Lartësuar dhe rreth Emrave dhe Cilësive të Tij. Dhe në fakt kjo është më e madhe sesa injoranca rreth Fesë dhe Sheriatit të Tij…"

[3] El-A'raf, 55.

[4] Teksti i këtij hadithi, "*Ed-Du'a huwe mukhul-Ibadeh* (*Lutja është thelbi i adhurimit*)" është Daif. Atë e ka transmetuar Tirmidhiu dhe të tjerët. Megjithatë, ajo që ka transmetuar Ahmedi dhe autorët e Suneneve, "*Inned-Du'a huwel-Ibadeh* (*Lutja është adhurim*) është transmetim *Sahih*.

Ai nuk do të ketë zgjidhje tjetër përveç se të thojë: "Po".

## 7.4 [Therja e kurbanit (*edh-Dhebh*) është Adhurim]

Pastaj thuaji atij: "Kur ti je në dijeni për thënien e Allahut të Lartësuar:



"**Andaj ti falu dhe ther kurban për Zotin tënd.**"[5]

dhe pastaj iu binde Allahut dhe bëre kurban vetëm për Të, a është ky adhurim (apo jo)? Ai nuk ka zgjidhje tjetër përveç se të thojë, "Po".

Atëherë thuaji atij: "Po nëse ti bën kurban për dikë tjetër nga krijesat, për ndonjë Pejgamber a ndonjë Xhin, apo për të tjerë, a ke shoqëruar të tjerë në këtë adhurim të Allahut apo jo?" Ai nuk do të ketë zgjidhje tjetër përveç se ta pohojë këtë dhe të thotë: "Po".[6]

## 7.5 [Rishikim i Realitetit të Shirkut që kishin Mushrikët: Përgjigja e Përgjithshme]

Gjithashtu thuaji: "Mushrikët për të cilët u shpall Kur'ani, a i adhuronin Ëngjëjt, Eulijatë, Latin, etj? Ai nuk do të ketë zgjidhje tjetër përveç se të thojë: "Po".

Atëherë thuaji: "E çfarë përmbante adhurimi që i bënin atyre përveç lutjes (*du'a*), therjes së kurbaneve (*dhebh*) dhe kërkimit të ndihmës në rast vështirësie (*iltixha'*) dhe gjëra të tjera? E nëse jo, atëherë ata [Mushrikët] pohuan se ata [Ëngjëjt, Pejgamberët, Idhujt, Xhinët, Eulijatë] ishin të gjithë robër dhe të nështruar të Allahut, ishin nën kontrollin e Tij dhe se me të

---

[5] El-Keuther, 2.

[6] **Shejkh Ibn Ibrahim:** "…dhe nga kjo do të dalë në shesh injoranca dhe devijimi i tij, do të zbulohet dyshimi i tij, bëhet e qartë se thënia e tij "Unë nuk adhuroj asnjë përveç Allahut" është injorancë e kulluar e tij, bëhet e qartë se e gjithë kjo në fakt është adhurim për të tjerët në vend të Allahut, bëhet e qartë se ajo që u kushton ai euilijave është adhurim për ta dhe se ai është adhurues i Allahut dhe adhurues i njerëzve të tjerë në vend të Allahut njëkohësisht.

vërtetë Allahu është Ai që i kontrollon të gjitha çështjet. Por në fakt ata u luteshin atyre dhe u kërkonin ndihmë në rast vështirësie vetëm për shkak të pozitës dhe gradës që ata kanë tek Allahu dhe për të kërkuar ndërjmetësimin e tyre (*Shefa'ah*). Dhe kjo padyshim që është mëse e qartë."[7]

Fundi i fjalëve të Shejkhut.

[7] **Shaikh Salih el-Feuzan:** "Domethënë Shirku i Mushrikëve të parë konsistonte vetëm në këto çështje dhe Kur'ani u shpall për t'i refuzuar ata, duke urdhëruar luftimin e tyre dhe duke e bërë të lejuar gjakun dhe pasurinë e tyre. Ata nuk besonin se idhujt e tyre mund të krijonin, të furnizonin, të jepnin jetë apo ta merrnin atë. Ata u luteshin atyre vetëm për të kërkuar ndërmjetësimin e tyre. E gjëjta gjë është edhe me adhuruesit e varreve sot: ata u luten të vdekurve në varre, eulijave dhe njerëzve të mirë, dhe nuk besojnë se ata mund të krijojnë ose të furnizojnë ose që ata kanë krijuar qiejt dhe tokën. Mirëpo këta i marrin si mjet për të përmbushur nevojat e tyre dhe për të kërkuar afrim tek Allahu nepërmjet tyre. Kështu, ata do të ndërmjetësojnë për ta dhe do t'i afrojnë tek Allahu. Gjithashtu ata u kërkojnë ndihmë për të larguar dëmin dhe vështirësitë."

## ✍ Çështje për t'u mbajtur shënim:

**7A.** Mushriku apo Injoranti do të përpiqen ta mohojnë faktin që vepra e tyre është Shirk. Dhe ky mohim bazohet në injorancë të pastër, ose ata shtiren sikur janë injorantë rreth realitetit të adhurimit.

**7B**. Janë dhënë dy shembuj - lutja dhe therja e kurbanit - për të sqaruar se adhurimi ka lloje dhe nuk është një gjë e vetme. Por adhurimi është një term gjithpërfshirës për çdo gjë që Allahu e do dhe kënaqet, qofshin ato vepra të jashtme apo të brendshme. Prandaj këto shembuj dhe tekstet nga Kur'ani dhe Suneti janë dhënë për të treguar se këto vepra janë forma të adhurimit dhe se ato duhet të bëhen vetëm për Allahun.

**7C**. Kështu, Ndjekësi i Shejtanit nuk do të ketë zgjidhje tjetër përveç se të pohojë se këto vepra janë adhurim, por nëse ai e mohon këtë, atëherë ai është një refuzues arrogant dhe çështja e tij është e qartë. Dhe nëse ai e pohon të gjithë këtë, atëherë zbulohet injoranca e tij dhe shirku do t'i dalë në shesh.

**7D**. Ose mund të thuhet – në përputhje me përgjigjen e përgjithshme që është përmendur më herët – se veprimet e Mushrikëve të cilëve iu shpall Kur'ani ishin të ngjashme me veprimet e Mushrikut të sotëm, ngase ata u luteshin objekteve të tyre që i adhuronin (si dhe thernin kurban për to) ndërkohë që besonin se ato objekte nuk sillnin furnizim, nuk të bënin dobi, nuk e largonin dëmin dhe gjëra të ngjashme, dhe shpresonin se ato do të ndërmjetësonin tek Allahu për ta. Atëherë ai nuk do të ketë zgjidhje tjetër përveç se që të pohojë se ky është Shirku i cili është përshkruajtur në Kur'an.

## Plan-Veprimi për Mu`uahidin:

**1.** Mëso ajetet e Kur'anit që vërtetojnë se lutja është adhurim dhe se ajo duhet t'i drejtohet vetëm Allahut. Këto janë disa shembuj: Muminun (117), Furkan (68), Shu'ara (213), (Xhin (18), Sexhde (16), Junus (106), Kasas (88) dhe Ra'd (14).

**2.** Mëso gjithashtu tekstet që tregojnë aspektet e tjera të adhurimit, si për shembull therja e kurbanit, dashuria, frika, shpresa, mbështetja dhe forma të tjera që janë vetëm për Allahun. Kjo është e rëndësishme.

**3.** Kjo për arsye se ke të bësh me një injorant ose me një ushtar të vogël të Shejtanit ose me ndonjë toger të paepur të Ushtrisë së Shejtanit. Andaj ti duhet të godasësh me atë që është e rëndë dhe e bazuar në dije, si dhe duhet të përgatisësh shpatën tënde me tehun e argumenteve Kur'anore. Kështu që, ti duhet t'i njohësh llojet e adhurimit dhe se të gjitha ato janë vetëm për Allahun, pa i shoqëruar Atij askënd në to. Në këtë mënyrë, ti ose do ta mësosh injorantin ose do t'i ngresh argumentin mushrikut arrogant, refuzues e mohues. Dhe Allahu na ruajt.

**4.** Mendohu mirë dhe pastaj vër në punë logjikën për të gjitha këto që u përmendën. Pastaj, ku të jesh i kënaqur me atë që ke kuptuar dhe ke përfituar, atëherë vazhdo me pjesën e tetë duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut.

Lavdërimi dhe bekimet e Allahut qofshin mbi të Dërguarin e Allahut, mbi Familjen, Shokët e tij dhe ata që e ndjekin në Teuhid dhe Sunet deri kur të vijë Çasti i Fundit.